## MBËSHTETJA

**Përkufizimi:**

Fjala arabe *teuekkul* (توكّل) në shqip domethënë *mbështetje*.

Në terminologjinë fetare *teuekkul* quajmë *mbështetjen e zemrës vetëm në Allahun e Lartësuar*.

**Mbështetja sheriatike:**

Ky lloj i mbështetjes përfshin tri çështje:

1. Mbështetja e sinqertë dhe e vërtetë në Allahun.
2. Besimi i paluhatshëm në Allahun dhe bindja se çdo çështje është në dorë të Allahut.
3. Marrja e shkaqeve të lejuara.

**Llojet e mbështetjes:**

**1. Mbështetje që është ibadet** (توكّل عبادة)**:**

Kjo është mbështetja vetëm në Allahun, i Cili nuk ka ortak.

**2. Mbështetje që është shirk** (توكّل شرك)**:**

Këtu hyn mbështetja në dikë tjetër pos Allahut në ato gjëra që janë të veçanta për Allahun dhe po ashtu mbështetja e plotë ose e pjesshme në shkaqe.

**3. Mbështetje që është autorizim** (توكيل)**:**

Kjo është kur e autorizon një person për ta bërë ndonjë punë në vend tëndin dhe ai ka mundësi ta bëjë atë. Kjo mbështetje është e lejuar.

**Dallimi ndërmjet mbështetjes dhe autorizimit:**

Mbështetja është punë e fshehtë e zemrës, kurse autorizimi është punë e dukshme.

**Argumenti për mbështetjen është fjala e Allahut:**

﴿وَعَلَى ٱللَّهِ فَتَوَكَّلُوٓاْ إِن كُنتُم مُّؤۡمِنِينَ ٢٣﴾

**﴾Në qoftë se jeni besimtarë, atëherë mbështetuni tek Allahu!﴿**[1]

---

[1] Sureja el-maide, 23.